

**Republika e Kosovës**
**Republika Kosovo - Republic of Kosovo**
***Kuvendi - Skupština - Assembly***

# T R A N S K R I P T

I MBLEDHJES SË JASHTËZAKONSHME TË KUVENDIT TË REPUBLIKËS SË KOSOVËS, E MBAJTUR MË 3 GUSHT 2015, ora 23:15

SA VANREDNE SEDNICE SKUPŠTINE REPUBLIKE KOSOVA, ODRŽANE 3. AVGUSTA 2015. GODINE, 23:15 sati

GUSHT - AVGUST
2015

## Rendi i ditës

1. Shqyrtimi i dytë i Projektligjit për Dhomat e Specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar,

2. Shqyrtimi i dytë i Projektligjit për mbrojtjen juridike dhe financiare të personave të akuzuar potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara.

## Dnevni red

1. Drugo razmatranje Nacrt-zakona o Specijalizovanim većima i Kancelariji specializovanog tužioca,

2. Drugo razmatranje Nacrt-zakona o pravnoj zaštiti i financijskoj pomoći potencijalno optuženim licima u sudskim procesima pri specijalizovanim većima.

**<u>Mbledhjen e drejtoi kryetari i Kuvendit, z. Kadri Veseli.</u>**

KRYETARI: Të nderuar deputetë,
I nderuar kryeministër,
Zoti zëvendësministër dhe
Ministra të Kabinetit qeveritar,
I hap punimet e seancës së jashtëzakonshme të Kuvendit të Republikës së Kosovës sipas rendit të ditës, të përgatitur nga Kryesia e Kuvendit me kryetarët e grupeve parlamentare dhe procedojmë me pikat e rendit të ditës vijon:

**1. Shqyrtimi i dytë i Projektligjit për Dhomat e Specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar**

Të nderuar deputetë,
Komisioni Funksional, në bazë të vendimit të Kuvendit, datë 3.8.2015, e ka shqyrtuar Projektligjin dhe Kuvendit ia ka rekomanduar miratimin e tij.

E ftoj raportuesen e Komisionit Funksional, zonjën deputete Selvije Halimi, që ta arsyetojë rekomandimin e komisionit.

SELVIJE HALIMI: Faleminderit kryetar!
Të nderuar,
Komisioni për Legjislacion, Mandate, Imunitete, Rregullore të Kuvendit dhe Mbikëqyrjen e Agjencisë Kundër Korrupsionit, në bazë të Rregullores së Kuvendit dhe vendimit të seancës plenare, të datës 3.8.2015, në mbledhjen e mbajtur në po të njëjtën datë, e shqyrtoi Projektligjin për Dhomat e Specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar dhe vendosi që Kuvendit t'i paraqesë këtë rekomandim:

- Të miratohet Projektligji numër 05/L-053 për Dhomat e Specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar me amendamentin, si në vijim:

Neni 65 i Projektligjit riformulohet si vijon:

Ky ligj hyn në fuqi 15 ditë pas publikimit në "Gazetën Zyrtare të Republikës së Kosovës".

Do të thotë, Projektligji e ka vetëm një amendament, dhe nuk ka amendamente tjera. Faleminderit!

KRYETARI: Vazhdojmë me amendamentit të propozuar në raportin e Komisionit Funksional dhe është vetëm një amendament.

A ka ndokush kundër? Nait, je kundër? Po!

Atëherë 1 kundër.
Abstenim, a ka kush?
Të tjerët, a janë të gjithë për? Po!

Atëherë konstatoj se aprovohet ky amendament.

Tash e votojmë tekstin e projektligjit në tërësi, me amendamentin e miratuar.

Lus regjinë dhe deputetët të përgatiten për votim. Votojmë tash!

70 deputetë kanë votuar, 66 janë për, 3 kundër dhe 1 abstenim.

Konstatoj se Kuvendi e miratoi Projektligjin numër 05/L-053 për Dhomat e Specializuara dhe Zyrën e Prokurorit të Specializuar.

Tani me radhë, jemi në pikën:

**2. Shqyrtimi i dytë i Projektligjit për mbrojtjen juridike dhe financiare të personave të akuzuar potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara**

Komisioni Funksional, në bazë të vendimit të Kuvendit, datë 3.8.2015, e ka shqyrtuar Projektligjin dhe Kuvendit ia ka rekomanduar miratimin e tij.

E ftoj raportuesen e Komisionit Funksional, deputeten Selvije Halimi, që ta arsyetojë rekomandimin e komisionit.

SELVIJE HALIMI: Faleminderit!
Komisioni për Legjislacion, më 3.8.2015, e shqyrtoi Projektligjin numër 05/L-054 për mbrojtjen juridike dhe mbështetjen financiare të personave të akuzuar potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara dhe vendosi që Kuvendit t'i paraqesë këtë rekomandim:

- Të miratohet Projektligji numër 05/L-054 për mbrojtjen juridike dhe mbështetjen financiare të personave të akuzuar potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara, pa ndryshime.
Faleminderit!

KRYETARI: Në këtë projektligj, Komisioni Funksional nuk ka paraqitur asnjë amendament.

E votojmë në tërësi tekstin e Projektligjit për mbrojtjen juridike dhe financiare të personave të akuzuar potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara.

Lus regjinë dhe deputetët të përgatiten për votim. Votojmë tash!

I kemi 72 deputetë që kanë votuar, 62 janë për, 8 kundër dhe 2 abstenime.

Kuvendi e miratoi Projektligjin për mbrojtjen juridike dhe financiare të personave të akuzuar potencialë në proceset gjyqësore në Dhomat e Specializuara.

Ismet Beqiri e kërkon fjalën. Urdhëro!

ISMET BEQIRI: Kryetar,

Meqenëse ishte leximi i dytë, nuk e thashë në fillim, është një kërkesë e Qeverisë, përkatësisht propozimi i tyre që të bëhet emërimi i kryetarit dhe të dy anëtarëve të Komisionit Rregullativ të Prokurimit Publik.

Është shqyrtuar edhe në komisionin përkatës për buxhet e financa dhe meqenëse është një votim, dhe është e nevojshme për shkak të procedurave dhe proceseve që kanë të bëjnë me këtë fushë që të bëhet votimi i këtyre dhe unë paraqes si mocion të Grupit tonë Parlamentar, në marrëveshje me Grupin Parlamentar të PDK-së dhe të tjerët që t'i votojmë këta 3 anëtarë që janë të propozuar, e sigurisht sipas procedurave, kryetari i komisionit i jep edhe sqarimet se ka kaluar në komision, prandaj ju lutem ta hidhni në votim kërkesën tonë që të zgjidhen edhe këta 3 të propozuar nga Qeveria. Pra, të futet si pikë e rendit të ditës dhe të bëhet votimi i tyre. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Safete e ke kërkuar fjalën! Tash, para se të shkojmë në votim, në emër të grupeve parlamentare, kush e do fjalën? Urdhëro Safete, në emër të Grupit të Partisë Demokratike të Kosovës.

SAFETE HADËRGJONAJ: Grupi Parlamentar i Partisë Demokratike të Kosovës e ka shqyrtuar propozim-vendimin e Qeverisë për emërimin e kryetarit dhe dy anëtarëve të Komisionit Rregullativ të Prokurimit Publik dhe nga shikimi i CV-ve ka vërejtur se ky propozim-vendim i Qeverisë me këta anëtarë të propozuar i plotëson të gjitha kriteret e parapara me projektligjin për prokurimin publik dhe e përkrah propozim-vendimin e Qeverisë për emërimin e dy anëtarëve dhe kryetarit të Komisionit Rregullativ të Prokurimit Publik.

KRYETARI: Faleminderit! Nga Lidhja Demokratike e Kosovës, a ka nevojë apo ishte qëndrimi i shefit të Grupit Parlamentar? Atëherë, nëse do fjalën, Naser Osmani.

Atëherë, nga "Vetëvendosja" nuk ka, Aleanca për Ardhmërinë e Kosovës nuk është, "Nisma" nuk është. Lista serbe? S'dëshirojnë të deklarohen. Fikrim Damka, nga "6+"?

FIKRIM DAMKA: Po, faleminderit i nderuar kryetar!
Edhe Grupi Parlamentar "6+" e përkrah propozimin për emërimin e anëtarit të Komisionit Rregullativ të Prokurimit Publik.

KRYETARI: Atëherë, e kemi një propozim i cili ka ardhur nga Ismet Beqiri, shef i Grupit Parlamentar të Lidhjes Demokratike të Kosovës, që të futet në rend dite një rekomandim lidhur me propozim-vendimin e Qeverisë për emërimin e kryetarit dhe dy anëtarëve të Komisionit Rregullativ të Prokurimit Publik.

A ka kush kundër që të futet në rend të ditës? Nëse s'ka, atëherë aprovohet ky propozim që të futet në rend të ditës.

Atëherë, jemi në rend dite dhe e kemi këtë pikë të rendit të ditës:

**3. Rekomandimi lidhur me propozim-vendimin e Qeverisë për emërimin e kryetarit dhe dy anëtarëve të Komisionit Rregullativ të Prokurimit Publik.**

E ftoj kryetarin e Komisionit Funksional ta marrë fjalën, zoti Naser Osmani.

NASER OSMANI: Faleminderit, kryetar!
Komisioni për Buxhet dhe Financa e ka mbajtur mbledhjen për ta shqyrtuar vendimin e Qeverisë lidhur me emërimin e Komisionit Rregullativ të Prokurimit Publik, si vijon:

- Safet Hoxha, kryetar,
- Sami Uka, anëtar dhe
- Argyn Kala, anëtar.

Dhe, në bazë të nenit 89, paragrafi 3 e 4, të tretë i kanë plotësuar të gjitha kushtet të emërohen dhe të votohen nga Kuvendi i Republikës së Kosovës për një mandat të ri dhe ne në emër të komisionit u bëjmë thirrje të gjithë deputetëve që ta votojnë vendimin e Qeverisë. Faleminderit!

KRYETARI: Faleminderit! Kryetari i përmendi emrat. Nëse dëshiron përfaqësuesi i Qeverisë apo dikush prej deputetëve ta marrë fjalën, ju lutem të lajmëroheni para se të shkojmë në votimin e këtyre tre emrave? Nuk paraqitet askush për fjalë.

Tani jemi në votim të rekomandimeve të propozim-vendimit të Qeverisë për emërimin e kryetarit dhe dy anëtarëve të Komisionit Rregullativ të Prokurimit Publik: z. Safet Hoxha, kryetar; z. Sami Uka, anëtar dhe z. Ergyn Kala, anëtar.

Regjia dhe deputetët të përgatiten për votim. Votojmë tash!

Kanë votuar 68 deputetë, 66 janë për, 1 është kundër dhe 1 abstenim.

Me kaq përfunduan pikat e rendit të ditës.

Urdhëro Profesor, deshe diçka? Jo.

Atëherë, me kaq edhe përfundon Sesioni pranveror i seancave. Ju dëshiroj pushime të këndshme të gjithëve dhe ju faleminderit shumë. Mirupafshim në Sesionin vjeshtor!

*E përgatiti:*
*Njësia për Transkriptim dhe Lekturë*